# Transferimi i mishit të Kurbanave të haxhit dhe të shpagimeve jashtë Haremit

﴾ نقل لحوم الهدايا والجزاءات خارج الحرم ﴿

[ Shqip – Albanian – ألباني ]


Këshilli i Dijetarëve të Mëdhenj

**Përktheu:** Driton Lekaj



2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ نقل لحوم الهدايا والجزاءات خارج الحرم ﴾

« باللغة الألبانية »

هيئة كبار العلماء

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

## Transferimi i mishit të Kurbanave të haxhit dhe të shpagimeve jashtë Haremit

*Vendimi i Këshillit të Dijetarëve të mëdhenj me nr: 77 dhe datën: 21/10/1400 h. rreth dispozitës së transferimit të mishit të kurbanave, të haxhit dhe të shpagimeve, jashtë Haremit (Mekës me rrethinë)*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve dhe lavdërimi e shpëtimi qofshin për robin e Allahut dhe të dërguarin e Tij, Muhamedin  si dhe për familjen dhe shokët e tij, e më pas:

Në sesionin e gjashtëmbëdhjetë të takimit të Këshillit të Dijetarëve të Mëdhenj, i mbajtur në Taif dhe që filloi punimet më 12/10/ 1400 sipas kalendarit të Ummul Kurasë dhe zgjati gjerë më datën 21 të tij, komisioni hulumtoi rreth çështjes së: *"Transferimit të mishit të Kurbaneve, të haxhit apo për shpagime, jashtë Haremit"*

Duke u mbështetur në vendimin  e sesionit të pesëmbëdhjetë që të analizohet kjo temë pasi që të përgatis 'Komisioni i Përhershëm për Studime Shkencore dhe Fetva' një studim ku do të sqarohej: Dispozita e transferimit të mishit të Kurbanave të haxhit dhe shpagimeve gjerë në vendet që janë jashtë Haremit? A lejohet të shpërndahen jashtë Haremit në çdo rrethanë apo, atëherë kur nuk kanë nevojë për to të varfrit e Haremit? Dhe a bëhet dallim mes kurbanëve të obliguar me haxhin Temettu apo Kiran apo mes atyre që janë të obliguara për shkak të veprimit të ndonjë ndalese apo lënie të ndonjë obligimi? Këshilli i Dijetarëve të mëdhenj e ka analizuar me kujdes hulumtimin e lartpërmendur dhe i është kthyer vendimit të tij me nr: 76 të cilin e ka marrë në sesionin e katërt të jashtëzakonshëm, e i cili përmban disa propozime rreth përfitimit nga mishi i cili ndodhet në Mina ditëve të Haxhit, e ato janë:

1. Modernizimi i thertoreve të tanishme për të pranuar një numër të madh të Kurbanëve dhe themelimi i thertoreve të shumta, në hyrjet dhe daljet e Minas, si dhe në vende të ndryshme

të Haremit me numër të mjaftueshëm. Në të njëjtën kohë të vazhdoj mundësia që haxhinjtë drejtëpërsëdrejt të prejnë kurbanët e tyre, nëse shprehin dëshirë në këtë si dhe të marrin atë që donë prej mishit të tyre.

2. Të punohet në themelimin e pikave të grumbullimit të përshtatshme afër çdo thertoreje dhe parandalimit të mundësisë që njerëzit të blejnë atë që nuk lejohet fetarisht, nga kafshët e zbehura, të sëmura e të tjera.

3. Sigurimi i frigoriferëve të mjaftueshëm për ruajtjen e mishrave të vlefshëm, të cilat nuk i marrin haxhilerët, gjersa të shpërndahen për të varfrit e Haremit sipas mundësisë.

4. Duhet që organet përgjegjëse për vetëdijesimin e haxhilerëve brenda Mbretërisë (Arabisë Saudite) dhe jashtë saj, t'i vetëdijesojnë ata për dispozitat e Kurbanit, se si duhet të jetë kurbani dhe çka duhet bërë me të.

5. Qeveria ka të drejtë të planifikojë mënyrën e përfitimit nga pjesët e mbetura të kurbanëve të cilët lihen në thertore sikurse lëkurat, eshtrat, leshi dhe gjëra të tjera që i sheh në interes të varfërve të Haremit dhe kjo pasi që pronarët e tyre ta lënë.

Pas studimit të kësaj teme dhe shtjellimit të mendimeve Këshilli me shumicë votash ka marrë vendimin i cili sqaron dispozitën e transferimit të mishrave nga Haremi drejt vendeve tjera pasi që vendimi i mëhershëm kishte të bënte me mishrat që mbeten në të.

*Duke u mbështetur në këtë:* Atë që e prenë haxhiu është tre llojesh:

1. Kurbani i Temettuit dhe Kiranit: Ky lloj i mishit lejohet të transferohet jashtë haremit. Sahabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta) transferonin mishin e kurbanëve të tyre në Medine. Në Sahihun e Buhariut transmetohet nga Xhabir b. Abdil-lah (Allahu qoftë i kënaqur me të dy): *"Ne nuk ngrënim nga mishi i kurbanave pas tre ditëve të Minas por, Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut*

*qofshin mbi të) na lejoi dhe na tha: "Hani dhe furnizohuni prej tyre"*, e ne filluam të hamë dhe të furnizohemi (të marrim me vete mishin e mbetur).

2. Atë që e prenë haxhiu brenda Haremit si shpagim për gjuetinë, apo si shpagim për heqjen e e diçkaje që e mundon (shqetëson), apo veprimin e ndonjë ndalese dhe lënien e ndonjë obligimi. Prej këtij lloji nuk lejohet të transferohet asgjë prej tij, sepse e tëra u takon të varfërve brenda Haremit.

3. Ajo që prehet jashtë Haremit si shpagim për dëmshpërblimin (me rastin e gjuetisë nga ana e atij që është në ihram) apo kurbani i atij që pengohet (nga kryerja e haxhit pasi që e ka bërë nijet), e të tjera që lejohet prerja e tij jashtë Haremit. Ky lloj shpërndahet aty ku theret dhe nuk është i ndaluar transferimi i tij nga një vend në vendin tjetër.

Këshilli i porositë të gjithë haxhilerët që të zgjedhin kafshët e mira dhe të shëndosha për kurban, qoftë të haxhit apo në përgjithësi, dhe ta dinë se e kanë obligim t'i shpërndajnë sipas asaj që e ka ligjësuar Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe nuk i lejohet atyre që pas prerjes të lihen ashtu që muslimanët të mos mund të përftiojnë prej tyre.

*Allahu është ai që jep sukses dhe lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi Muhamedin.*

***[ Këshilli i Dijetarëve të Mëdhenj ]***

| Këshilli i Dijetarëve të Mëdhenj | | |
|---|---|---|
| Kryetar i Sesionit | AbdurrRrezak Afifi | |
| AbdulAziz b. Baz | Abdullah b. Humejd | Abdullah Hajjat |
| Sulejman b. Ubejd | AbdulAziz b. Salih | Muhamed El Harekan |
| Rashid b. Hunejn | Muhamed b. Xhubejr | Ibrahim Ali Esh Shejh |
| Abdullah b. Gudejjan | Salih b. Gusun | Abdul Mexhid Hasen |
| Abdullah b. Kuud (abstenon) | Abdullah b. Meni | Salih El Luhejdan |